## *A gjendet rruzulli tokësor në qiellin e dunjasë?*

***Pyetja:*** "Vallë, rruzulli tokësor a gjendet në qiellin e dunjasë apo nën të, duke e ditur se i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ve selem) është ngjitur në qiell, kurse të ngjiturit nuk ndodh veç se prej poshtë lartë?"

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut

Qielli i dunjasë e rrethon tokën, njashtu qëndron lartë mbi të, andaj kudo që të jetë njeriu në rruzullin tokësor qielli qëndron mbi të.

***Shejhul-islam ibn Tejmije*** thotë: "Diçka e njohur në logjikën e shëndoshë është se ajri është mbi tokë dhe qielli është mbi tokë, kjo është diçka e njohur para se të dihet se qielli e rrethon tokën … lartësia si nocion është e qartë dhe "rrethimi"

nuk është një prej kushteve të saj edhe pse "rrethimi" nuk e kundërshton atë … për këtë arsye njerëzit e dinë se qielli është mbi tokën, retë janë  mbi tokë para se t'ju bjerë ndërmend se ajo është rreth e për qark (e përfshinë, e rrethon nga çdo anë) tokës." (Der'u-Tearud, 6/336,337).

***Ibn Kajimi*** e cek në "Savaik el-Mursele"(4/1308) se: "Mendimi se qielli nuk e rrethon tokën por, qielli është vetëm kulm i saj, ky mendim është në kundërshtim me konsensusin e dijetarëve, logjikës dhe provave materiale."

***Ibn Hazmi thotë:*** "Bazuar në këtë argument të dëshmuar toka qëndron nën qiejt në mënyrë të patjetërsueshme, ngado që është qielli, ai prapë gjendet mbi tokë, gjithashtu çdo herë që toka është përballë qiellit e vëren se toka është nën qiellin

patjetër. Njashtu, ngado që të kthehet biri i Ademit kokën e ka kah qielli ndërsa këmbët i ka drejt tokës “. (El-Fisalu bejnel-Mileli ven Nihali: 2/243) . *Allahu e di më së miri*